## FJALOR KUR'ANOR, PROFETËT E PËRMENDUR NË KUR'AN

**VULLNET MERJA**

**1- Profeti Adem (Paqja qoftë mbi të!), babai i njerëzimit**

Përmendet 25 herë në Kur'an. Ka jetuar 1000 vjet. Është varrosur në Indi. Thuhet se është varrosur në Mekë dhe thuhet se është varrosur në Bejtul Makdis (Palestinë).

**2- Profeti Idrisi (paqja qoftë mbi të!)**

Kur'ani flet 2 herë për këtë profet të madh. Ka lindur në Egjipt. Thuhet se ka lindur në Babiloni.. Thuhet se ka jetuar 865 vjet . Nga këto vite 368 ose 308 vjet i ka jetuar me Ademin, Allahu e di më së miri.

**3- Profeti Nuhu (paqja qoftë mbi të!)**

Përmendet në 29 sure dhe emri i tij përmendet 43 herë në Kur'an. Ka lindur 1056 vjet pas krijimit të Ademit dhe 126 vjet pas vdekjes së Ademit. Ka qëndruar në popullin e tij 950 vjet. Thuhet se ka jetuar 1780 vjet. Thuhet se është varrosur në Naxhaf ose në Mesxhidul Haram (Qabe).

**4- Profeti Hud (paqja qoftë mbi të!)**

Historia e tij përmendet në 10 sure të Kur’anit në forma të ndryshme. Thuhet se ka jetuar 440 vjet. Është varrosur në lindje të Hadarmeut në Jemen. Allahu e di më së miri.

**5- Profeti Salih (paqja qoftë mbi të!)**

Hıstorıa e tıj përmendet në 21 sure të Kur’anit në forma të ndryshme. Përmendet se ka jetuar 150 vjet, ose 208 vjet, ose 250 vjet ose 258 vjet. Thuhet se varri i tij është në Hadarmeut në Jemen, ose në Naxhaf, ose në Akka (Palestinë). Allahu e di më së miri.

**6- Profeti Lut (paqja qoftë mbi të!)**

Historia e tij përmendet në 6 sure të Kur’anit në forma të ndryshme. Ai ka qëndruar te populli i tij njëzet e ca vjet dhe thuhet 30 vjet. Nuk është përmendur në libra se sa ka jetuar. Thuhet se varri i tij është në fshatin Sauar. Allahu e di më së miri.

**7- Profeti Ibrahim (paqja qoftë mbi të!)**

Përmendet në Kur'an 69 herë. Thuhet se ka jetuar 200 vjet. Ka lindur 1263 vjet pas Përbytjes së madhe. Thuhet se ka lindur 1996 vjet p.e.r. Ka vdekur në fillim të shekullit të 21 p.e.r. Ëshë varrosur në Khalijl (Palestinë). Aty ndodhet edhe varri i bashkëshortes së tij të parë Sara.

**8- Profeti Ismail (paqja qoftë mbi të!)**

Emri i tij përmendet në 12 vende në Kur'an. Ka jetuar 137 vjet, ose 130 vjet, ose 120 vjet. Është varrosur pranë nënës së tij Haxher në Mekë.

**9- Profeti Is'hak (paqja qoftë mbi të!)**

Përmendet 17 herë në Kur'an. Ka jetuar 180 vjet dhe është varrosur me babain e tin Ibrahimin në Khalijl (Palestinë).

**10- Profeti Ja'kub (paqja qoftë mbi të!)**

Emir i tij përmendet 16 herë në Kur'an. Mendohet se ka lindur 2018 vjet p.e.r., ose 226, ose 1896 vjet p.e.r. Ka qenë 13 vjet më i vogël se Ismaili ose 14 vjet ose 5 vjet më i vogël. Ka jetuar 180 vjet, ose 160 vjet ose 185 vjet. Ka vdekur në Palestinë, ose në Sham. Është varrosur pranë babait të tij në Khalijl (Palestinë).

**11- Profeti Jusuf (paqja qoftë mbi të!)**

Ka lindur në Fedan Aram në Irak. Jetoi 110 vjet, ose 120 vjet. Vdiq në Egjipt. Vëllezërit e tij e dërguan në Nablus (Palestinë) duke zbatuar porosinë e Jusufit.

**12- Profeti Shu'ajib (paqja qoftë mbi të!)**

Emri i tij përmendet 11 herë. Mendohet të ketë jetuar 242 vjet, ose 254 ose 400 vjet, Allahu e di më së miri. Varri i tij ndodhet ne Hatijn, fshat nga Tabareja (Palestinë), ose në Hadrameut në Jemen.

**13- Profeti Ejub (paqja qoftë mbi të!)**

Emri i tij përmendet 4 herë në Kur'an. Ka jetuar 93 vjet, ose 200 vjet ose 226. Është varrosur pranë vendit të quajtur Adn në Jemen.

**14- Profeti Dhul Kifl (Paqja qoftë mbi të!)**

Emri i tij përmendet 2 herë në Kur'an, në suren "Enbija", ajeti 85 dhe në suren "Sad", ajeti 48. Ka jetuar në Sham 95 vjet ose 75 vjet dhe po aty ka vdekur. Thuhet se është varrosur në malin Kasijun ose pranë Babilionisë. Allahu e di më së miri.

**15- Profeti Junus (Paqja qoftë mbi të!)**

Historia e tij përmendet 4 herë në Kur’an. Ka jetuar rreth vitit 825 p.e.r. Thuhet se varri i tij ndodhet pranë Tabareja në fshatin Keferkenh në Jordani. Thuhet në rrugën e Bejtul Makdis në fshatin Halhul dhe thuhet se ndodhet në Mosul të Irakut.

**16- Profeti Musa (Paqja qoftë mbi të!)**

Përmendet 136 herë në Kur’an. Ka lindur mes viteve 1605 dhe 1645 p.e.r., në Egjipt. Ka jetuar 120 vjet, ose 126 vjet ose 240 vjet. Ka vdekur rreth vitit 1525 p.e.r. në malin Nebu dhe thuhet pranë malit Tur në Sina (Egjipt) dhe atje është varrosur.

**17- Profeti Harun (Paqja qoftë mbi të!)**

Emri i tij përmendet 20 herë në Kur’an. Ka jetuar 122 vjet, ose 133 vjet, ose 117 vjet. Ka vdekur në malin Hur në Turi Sina (Egjipt) dhe Musai e varrosi po aty. Thuhet se është varrosur në malin Meran dhe tghuhet në malin Meuat. Haruni ka vdekur 30 vjet para Musait.

**18- Profeti Iljas (Paqja qoftë mbi të!)**

Ai përmendet në 2 vende në Kur’an. Thuhet se koha që ka qëndruar në mesin e popullit të tij ka qenë 880 vjet p.e.r. ose 840 vjet p.e.r. Për atë thuhe se është si Hidri që ësshtë i gjallë. Pas tij Allahu dërgoi një nga nxënësit e tij që quhej Jes'a.

**19- Profeti Jes’a (Paqja qoftë mbi të!)**

Përmendet dy herë në Kur’an. Nuk është përmendur në libra se sa vjet ka jetuar. Ka vdekur në fillim të shekullit të 9 p.e.r. dhe është varrosur në Samarra (Irak).

**20- Profeti Daud (Paqja qoftë mbi të!)**

Emri i tij përmendet 16 herë në Kur’an. Ka lindur në Betlehem rreth 1033 vjet p.e. r., ose 1071 p.e.r., ose 1086 vjet p.e.r. Ka jetuar 100 vjet, ose 77 vjet, ose 71 vjet. Përmendet se mbretëria e tij ka zgjatur 40 vjet. Është varosur në malin Suhjun në Palestinë. Periudha mes tij dhe Musait (paqja qoftë mbi të!) ka qenë 500 vjet dhe mes tij dhe Isait (paqja qoftë mbi të!) ka qenë 1100 vjet.

**21- Profeti Sulejman (Paqja qoftë mbi të!)**

Emri i tij përmendet 17 herë në Kur’an. Ka lindur rreth 1033 vjet p.e.r. Ka vdeku në moshën 52 vjeçare ose 53 vjeçare. E trashëgoi mbretërinë e babait të tij në moshën 12

vjeçare. Është varrosur pranë babait të tij Daudi, në "Kubetu Sakhrah" në Bejtul Makdis në Palestinë. Thuhet se varri i tij është në liqenin Tabareja.

**22- Profeti Zekeria (Paqja qoftë mbi të!)**

Emri i tij përmendet 7 herë në Kur’an. Thuhet se është martirizuar në moshën 99 vjeçare apo në moshën 100 vjeçare. Atë e sharruan me sharrë ata të cilët therën djalin e tij Jahja. Është varrosur në Bejtul Makdis.

**23- Profeti Jahja (Paqja qoftë mbi të!)**

Emri i tij përmendet 5 herë në Kur’an. Nuk është përmendur në libra se sa ka jetuar. Ka lindur në atë vit që ka lindur Mesijhu. Atë e therën kur ishte në mihrab (vendi i faljes. U martirizua në moshën 45 vjeçare, ose 40 vjeçare ose 31 vjeçare dhe varri i tij ndodhet në xhaminë Umouij në Damask.

**24- Profeti Isa (paqja qoftë mbi të!)**

Emri i tij përmendet 25 herë në Kuran. Ka jetuar 33 vjet. Allahu e ngriti në qiell 3 vjet pas profetësisë së të tij. Thuhet se nëna tij Merjemja ka jetuar pas ngritjes së profetit Isa në qiell 6 vjet dhe ka vdekur në moshë 53 vjeçe.

**25- Profeti Muhamed (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të dhe mbi familjen e tij!)**

Emri i tij përmendet 4 herë në Kur’an. Ka lindur në vitin 570 pas Krishtit. Ka vdekur në moshën 63 vjeçare. Është varrosur në shtëpinë e tij në Xhaminë e Profetit në Medinë.